# SERIAL KILLERI I DIJES
# OSE PROFESOR DOLLARI DHE PALLATI “STUDENTËT E ZGJUAR”

Histori e shkurtër[1]

## I

Profesor Dollari e hapi e derën dhe u fut në sallën e leksioneve, me një ecje me gjoksin të dalë përpara, sikur të ishte gjoksi i një çlirimitari. Si gjithmonë, ai kishte veshur një kollare në të cilën ishin të qepura kartmonedha dollari të ndryshme, sepse profesor Dollari vetë kishte thënë, më shumë e një herë, se ishte shumë e rëndësishme të flasësh me imazhe, pasi imazhi është një mjet shumë i thjeshtë për t’u kuptuar nga njerëzit. Ndërsa në dorë, profesor Dollari mbante një çantë të madhe, e cila teorikisht mund të mbante shumë libra, por faktikisht brenda ajo ishte krejtësisht bosh.

Nuk dihej nëse ia bluante vetë mendja e tij, apo kishte lexuar ndonjë gjë për Makiavelin (Machiavelli), por dihej se profesor Dollari kishte thënë shumë herë se ajo që është e rëndësishme është dukja, sepse në fund të fundit nuk është se njerëzit do vijnë të hapin çantën tënde për të parë nëse ajo është bosh apo plot. Ndërsa, nga ana tjetër, nëse ti nuk ke çantë me vete, të gjithë do të vinin re se je pa çantë, gjë që nuk do të ishte normale për një profesor serioz, nëse kështu mund të thuhet, si profesor Dollarin. Duke qënë se, me sa kuptohej, edhe studentët e profesor Dollarit nuk arrinin të shkonin përtej aparencës, ju mund ta imagjinoni vetë se çfarë përgatitjeje intelektuale kishin ata.

Në përgjithësi, profesor Dollari çantën e vendoste poshtë tavolinës, por një ditë harroi dhe e vendosi sipër. Sapo e kishte vendosur sipër, anash çantës kishte filluar të dilte ajër dhe si

[1] Kjo histori është thjesht fantazi e autorit.

pasojë pak nga pak çanta ishte shfryrë. Një studente e kishte vënë re shfryrjen çantës dhe e kishte pyetur profesorin, se përse ai nuk mbante libra në çantë dhe ai i kishte thënë se tashmë librat nuk ishin më të rëndësishëm.

Po, po, profesor Dollari kishte në mendje një ide gjeniale që do të revulociononte dijen njerëzore. Kur dikush e kishte vënë në pikëpyetje idenë e tij për revolucionimin e dijes me zhdukjen e librave, profesor Dollari kishte reaguar duke thënë se ai nuk ndihej aspak i surprizuar nga dyshimet apo kundërshtimet e të tjerëve, sepse në fund të fundit kështu kishte ndodhur gjithmonë kur dikush kishte propozuar ide të reja.

Jo vetëm që do të zhdukeshin librat, por profesor Dollari kishte shtuar se nuk e kuptonte se përse vetë universitetet vazhdonin të ekzistonin.  Që të jemi më të saktë, jo se për profesor Dollarin univeristetet nuk duhej të ekzistonin si institucione, por nuk duhej të ekzistonin sallat për leksione apo bibliotekat, sepse sipas tij do të ishte shumë më mirë edhe për studentët, që ata thjesht të paguanin detyrimet ligjore e joligjore, dhe pastaj të mund të merrnin diplomat direkt në shtëpi, pa studiuar fare. Kjo ide, edhe pse në të vetvete mund t'ju duket absurde, për ca vite kishte funksionuar më së miri, por pastaj e kishte humbur pak fuqinë e saj, sepse dihet se jo çdo gjë mund të bëhet haptazi përjetësisht. Natyrisht, kjo gjë nuk i kishte pëlqyer profesor Dollarit, por gjithsesi kishte qenë i detyruar ta pranonte.

Prandaj, profesor Dollari kishte një filozofi mësimdhënieje të veçantë, të cilën nuk turpërohej ta quante si metodë moderne, sipas të cilës do të ishte shumë më mirë që truri i studentëve të ishte bosh. Thënë ndryshe, profesor Dollari mendonte se në të vërtetë dija nuk kishte ndonjë rëndësi të veçantë, kështu që ai zakonisht nuk humbte kohë për të shpjeguar leksionet. Si pasojë, kur profesor Dollari futej në sallën e leksioneve, me një ndienjë neverie, i pyeste studentët nëse kishin lexuar ndonjë gjë në libër nga leksioni i kaluar dhe pastaj u thoshte që për herën e ardhshme të lexonin nga faqja x deri te faqja y.

Profesor Dollari kishte arritur në përfundimin se dija nuk kishte ndonjë rëndësi të madhe duke u nisur nga ca analiza që kishte bërë në trurin e tij, nga të cilat e kishte kuptuar se ishte humbje kohe të merrej me përgatitjen dhe dhnien e leksioneve. Në fund të fundit, ai kishte thënë në mendjen e tij se studentët ishin njerëz të rritur që mund të studionin edhe vetë, po të dëshironin. Prandaj, pse duhej të humbte të kohë duke shpjeguar profesor Dollari? Gjithashtu, profesor Dollari thoshte, jo krejtësisht pa bazë, se universitetet, kur nuk funksiononin si biznese, maksimumi ishin qendra kontrolli dhe plastifikimi të ideve, kështu që rikthehej pyetja, pse i

duhej dhënë rëndësi dijes dhe leksioneve? Kjo gjë do të ishte thjesht humbje kohe, ashtu sikur mund t'i ndodhë dikujt që mundohet përqëndrohet të dëgjojë në radio kur ka interferenca frekuencah domethënë kur dalin tre-katër zera njëkohësisht. Prandaj, profesor Dollari e ndiente veten me fat, sepse e kishte kuptuar me kohë këtë çështje.

Duke qënë se profesor Dollari nuk dëshironte t'ua lodhte shumë mendjen studentëve të tij, ai kishte shpikur një metodë didaktike të cilën e konsideronte një revolucion kopernikan në fushën e dijes ose që të jemi më të saktë në fushën e injorancës, që siç e thamë më parë do të realizohej më së miri me zhdukjen e librave. Thënë ndryshe, sipas profesor Dollarit, studentët mund të studionin çfarë të donin, por mund edhe të mos studionin; madje, do të ishte më mirë që të mos studionin fare, sepse sipas tij gjëja e rëndësishme ishte që, në momentin e provimit, studenti të kishte me vete dollarët e mjaftueshëm për të marrë provimin. Po, po, sepse sipas profesor Dollarit vlerësimi i një provimi nuk ishte vlerësimi individual i dijes, por ishte thjesht një numërim kartmonedhash dollari. Gjithashtu, për të shmangur çdo problem apo kundërshtim të mundshëm, në mbjedhjet sekrete profesor Dollari e kishte bërë të qartë se, duhej bërë çdo gjë që ishte e mundur që edhe punësimet, qofshin ato për përsonelin akademik apo administrativ, duhej të ishin domosdoshmërisht nën thundrat e metodologjisë së dollarit.

Duke u nisur nga kjo metodologji, profesor Dollari, studentët e tij e ndante në studentë me dollarë dhe në studentë pa dollarë. Si pasojë, në këtë mënyrë, profesor Dollari ishte kthyer në një vrasës serial i pamëshirshëm i dijes, sepse pena e tij ishte një armë që vriste dhe meqë vriste në seri, profesor Dollari ishte me të vërtetë një serial killer i inteligjencës, por ajo që të tmerronte edhe më shumë ishte fakti se e vriste dijen me imunitet, domethënë me një pandëshkueshmëri pothuajse të plotë, sepse shteti (kur nuk bëhej bashkëpunëtor i metodologjisë së tij vrasëse) bënte pak ose aspak për të kundërshtuar abuzimet e tij dhe të abuzuesve të tjerë si ai.

Kur kishte qëlluar që ndonjë student kishte tentuar të kundërshtonte metodologjinë e tij gjakpirëse, ai ishte përballur me kundështimin e hekurt dhe të pamëshirshëm të profesor Dollarit, sepse ky i fundit nuk lejonte asnjë kundërshtim, pasi natyrisht e shihte si një akt armiqësie që mund të vinte seriozisht në diskutim pushtetin e tij abuzues.

Duke qënë se profesor Dollari ishte profesor Historie, ai e kishte kuptuar shumë mirë se çështjet njerëzore varen shumë edhe nga intepretimi, domethënë nuk janë fikse por ndryshojnë në bazë të pikëvështrimeve dhe arsyetimeve të ndryshme. Prandaj, kur ndonjë student, me të

drejtë, pretendonte se ishte përgjigjur mirë në pyetjet e provimit, profesor Dollari e kundështonte pa problem fare, duke iu referuar teorisë së interpretimit.

Marrim për shembull një pyetje provimi, të tipit: “cili ka qënë shkaku kryesor i fillimit të luftës së parë botërore? Argumentojeni përgjigjen tuaj.” Nëse studenti do të pëgjigjej duke argumentuar se shkaku kryesor i luftës së parë botërore ka qenë konflikti dhe rivaliteti mes Mbretërisë së Bashkuar dhe Gjermanisë, profesor Dollari do ta kishte kundështuar një interpretim të tillë duke thënë se në të vërtetë shkaku kryesor ka qënë konflikti mes Francës dhe Gjermanisë, i nisur që nga bashkimi i Gjermanisë në vitin 1871, ose do të thoshte se shkaku kryesor ka qënë nacionalizmi në Ballkan, i shkaktuar nga largimi i pushtetit osman.

Një sjellje e tillë nga ana e profesor Dollarit ishte krejtësisht e pritshme, sepse gjithë jetën e tij intelektuale, nësë ajo mund të quhet intelektuale, ai e kishte kaluar duke fantazuar për manovra nga më të ndryshmet, që ta detyronte studentin, me çdo kusht, që të jepte para për të marrë provimin, nëse studenti nuk deshironte domosdoshmërisht të ngelte. Prandaj, mendoj se në tërë historinë e civilizimit njerëzor nuk kishte pasur një akt aq apo më armiqësor, kundër dijes, sesa veprimi korruptiv i profesor Dollarit.

Jo, jo, as djegiet e qëllimshme të bibliotekave apo të librave; jo, jo, as censurimi i librave kritikë, nuk mund të krahasoheshin kurrsesi me sulmin fatal që profesor Dollari i bënte dijes me anë të arrogancës dhe abuzimeve të tij, sepse në fund të fundit censurimi i librave apo djegia e bibliotekave kishin pasur si qëllim ndalimin e përhapjes së dijes, por veprimet abuzuese të profesor Dollarit shkonin edhe më tej, pasi ato nga një anë ishin një giliotinë e tmerrshme që ia prisnin kokën dijes dhe nga ana tjetër ishin një metodologji që promovonte mosdijen.

Pra korrupsioni, domethënë teoria e interpretimit sipas së cilës interpretimi i saktë i një çështjeje ishte interpretimi që i tekej profesor Dollarit, e kishte kthyer pushtetin e tij në një pushtet totalisht arbitrar; madje, do të thosha në një pushtet mbinjerëzor. Jo se në vetvete ideja e ekzistencës së interpretimeve të ndryshme ishte diçka e keqe, sepse në fund të fundit normalisht që ka interpretime të ndryshme mbi çështjet njerëzore, por gjëja më absurde dhe e papranueshme ishte se profesor Dollari nuk kishte një ide të tijën intepretuese të shprehur më parë, sepse siç e thamë ai nuk “humbte kohë” që të jepte leksione, as nuk kishte shkruar ndonjë libër apo artikull shkencor, kështu që mendimet dhe interpretimet e tij vazhdonin të mbeteshin qëllimisht një mister që askush nuk kishte arritur ta zbulonte. Gjithashtu, dihej se teoria e interpretimeve të ndryshme, e cila ndryshonte nga provimi në provim dhe nga studenti në student, nuk përdorej

nga profesor Dollari, kurrsesi për qëllime intelektuale, por për qëllime shfrytëzuese, korruptive dhe abuzuese, në mënyrë që domosdoshmërisht ta detyronte studentin që të pranonte se ai i ishte përgjigjur keq pyetjes së provimit dhe si pasojë studenti, për të marrë provimin, detyrohej të hapte jo mendjen por portofolin.

Kur ndonjë bashkëbisedues i rrallë, si ato gjallesat në zhdukje, i kishte thënë profesor Dollarit se ishte e gabuar që ligjet e ekonomisë t'i aplikoheshin dijes  dhe se një sjellje e tillë ishte një vetëvrasje e sigurtë e dijes, profesor Dollari kishte replikuar duke thënë se në fund të fundit çdo gjë ishte biznes, kështu që nuk e kuptonte se përse nuk duhej që ligjet e ekonomisë t'i aplikoheshin edhe dijes. Në atë moment, bashkëbiseduesi i kishte thënë se ta zëmë se një i pasur dëshiron që të marrë autorësinë e një libri të famshëm, për shembull të një tragjedie të Ulliam Sheikspir (William Shakespeare), domethënë veprës t'i hiqej emri i Sheikspirit dhe t'i vendosej emri i atij që e blen. Bashkëbiseduesi e kishte pyetur nëse do të ishte e pranueshme një gjë e tillë dhe profesor Dollari, i befasuar, pa menduar mirë, kishte thënë se një gjë e tillë ishte krejtësisht e papranueshme. Atëherë bashkëbiseduesi kishte replikuar duke thënë se përse duhej të konsiderohej si e papranueshme një gjë e tillë, kur në fund të fundit sipas profesor Dollarit çdo gjë qenka biznes! Mirëpo, përballë kësaj pyetjeje, e cila e kishte vënë në vështirësi, profesor Dollari kishte reaguar duke thënë se nuk kishte shumë kohë për të humbur për gjëra "abstrakte", sepse i duhej të përqëndrohej te gjëra "konkrete".

Në arsyetimin kundërshtues, bashkëbiseduesi kishte shtuar se mekanizmi i blerjes se provimeve me para, plus faktit se promovonte mosdijen, ishte edhe diskriminues kundrejt dikujt që ishte i aftë, por ndoshta vinte nga një familje që nuk ishte e pasur. Profesor Dollari kishte reaguar duke thënë, se ai e kishte gjetur zgjidhjen edhe për studentët që nuk kishin para dhe që dëshironin të punonin. Po, po, kishte shtuar profesor Dollari, studentët që nuk kishin para për të blerë provimet e tij, ashtu si në sistemin feudal, mund (duhet) të punonin falas në shërbim të tij, për një numër të caktuar ditësh, në varësi të notës që "dëshironin". Madje, duke ironizuar, profesor Dollari kishte theksuar se ditët e punës falas, në shërbim të tij, nga ana e studentëve që nuk kishin para, mund të konsideroheshin për studentin si një periudhë stazhi. Si pasojë, përveç studentëve nepotistë të cilët ishin djali apo nipi i këij apo i atij, siç e thamë profesor Dollari i ndante studentët në studentë me dollarë dhe në studentë "punëtorë".

Kishte qenë edhe një grup tjetër studentësh të cilët ishin ankuar te dekani dhe rektori i universitetit për sjelljet arbitrare dhe abuzive të profesor Dollarit, por si dekani ashtu edhe

rektori, të cilët, gjoja për të respektuar autonominë institucionale të pofesorit, ishin justifikuar duke thënë se nuk mund të ndërhynin në kompetencat e tij, gjë që tregonte qartazi se, siç është ajo shprehja, profesor Dollari hante bashkë me dekanin dhe rektorin. Ndërsa për sa i përket Ministrisë përgjegjëse për arsimin, thuhej se flinin gjumë, ose mbyllnin sytë, ose, kur nuk i mbyllnin, ia bënin me sy profesor Dollarit.

Prandaj, siç mund ta kuptoni, profesor Dollari ishte shtet brenda shtetit, domethënë ai nuk pyeste shumë për ligjet, rregulloret dhe për institucionet ligjzbatuese, sepse thoshte se shteti ishte ai vetë, gjë që tregonte se ishte një gjendje ku kushdo që kishte pak pushtet mund të bënte çfarë të donte dhe si t'i tekej. Madje, një ditë profesor Dollari u kishte thënë troç studëntëve të tij se, nëse dëshironin, mund edhe të ankoheshin ku të donin për metodat e tij abuzuese, sepse ai nuk e kishte problem fare. Kjo arrogancë nga ana e profesor Dollarit tregonte qartë se abuzuesit kishin krijuar mes tyre një zinxhir abuzuesish, hallkat e të cilit ishin të shtrira kudo. Si pasojë, nuk ishte e lehtë për ta këputur zinxhirin e abuzuesve, pa një forcë kundërshtuese të përshtatshme.

# II

Shpikjet gjeniale të profesor Dollarit nuk kishin fund, sepse siç e thamë edhe më parë, ai e kishte kuptuar se jo të gjithë studentët e tij ishte të “zgjuar” domethënë jo të gjithë kishin mundësi të blinin me para provimet e tij, kështu që për studentët e “pazgjuar”, ai kishte gjetur një “rrugëzgjidhje”, duke i detyruar të punonin falas te biznesi i tij privat, tamam si në sistemin feudal, apo sistemi pseudokapitalistikofeudal.

Profesor Dollari kishte hapur një biznes në fushën e ndërtimit dhe konkretisht po ndërtonte një pallat prej pesë katesh, të cilin, pas përfundimit të punimeve do ta quante “Pallati studentët e zgjuar”. Emri i pallatit ishte lehtësisht i kuptueshëm, sepse po ndërtohej falë “kontributit” monetar të studentëve të “zgjuar” dhe falë punës së studentëve punëtorë.

Çështja qëndronte pak a shumë në këtë mënyrë: kur një student nuk kishte mundësi ekonomike për të blerë provimin, ai paraqitej te profesor Dollari dhe e pyeste si duhej të vepronte. Nga ana e tij, profesori, në shenjë krenarie, reagonte me një zgërdhirje, me të cilën dëshironte të tregonte se studenti e kishte kuptuar shumë mirë se kush ishte kapoja dhe se profesor Dollari kishte një zgjidhje për çdo student. Pas “marrëveshjes” me profesorin, studenti paraqitej te pallati që po ndërtohej dhe komunikonte me drejtuesin e punimeve të cilit i thoshte se ishte një student që e kishte dërguar profesor Dollari. Drejtuesi i punimeve, i cili e kuptonte çështjen menjëherë, hapte regjistrin dhe i thoshte studentit se duhej të punonte kaq ditë falas, në mënyrë që të ishte në “rregull” me profesor Dollarin.

Studenti punonte nga punët më të ndryshme te pallati i profesor Dollarit, si përzierje llaçi, spostim materialesh, e punë të tjera në varësi të kërkesave të përsonelit.

Kur studenti po bashkëbisedonte me një punëtor i cili nuk ishte në dijeni për shpikjet gjenialoabuzuese të profesor Dollarit, e uroi studentin dhe i tha se ishte me të vërtetë i zoti që punonte gjithë ditën e në të njëjtën kohë arrinte edhe të studionte. Punëtori vazhdoi dhe e pyeti studentin se si arrinte të gjente kohë që të studionte, por studenti i tha atij se nuk i duhej të studionte shumë. Kur dëgjoi këto fjalë nga studenti, punëtori reagoi duke thënë se ai ishte vërtetë

një student me fat, sepse paskësh një profesor me zemër të madhe, domethënë paskësh një profesor tolerant kur bëhej fjalë për përgatitjen e studentit.

Mirëpo, studenti u tregua pak si shumë i sinqertë me punëtorin dhe i tha atij se në të vërtetë për të marrë provimin e profesor Dollarit nuk duhej të lexonte fare. Kur dëgjoi këto fjalë, punëtori tha se po të ishte e vërtetë një gjë e tillë, atëherë do të thoshte se në Republikën e abuzuesve edhe analfabeti mund të merrte diplomën universitare, por studenti e përsëriti se për të marrë provimet e profesor Dollarit, nuk ishte fare e nevojshme që studentët të lexonin. Kur dëgjoi këto fjalë, punëtori e pyeti studentin, nëse ky i fundit po e thoshte për shaka, apo profesori i tij quhej vërtetë profesor Dollari? Studenti iu përgjigj duke thënë se nuk e dinte nëse ishte ishte emri i tij real, por shtoi se të gjithë e thërrisnin profesor Dollari.

Punëtori theksoi se ai nuk dinte shumë mbi universitetet, por shtoi se nëse gjendja qënka e tillë saqë studenti nuk paska fare nevojë të lexojë për të marrë provimet dhe për t'u diplomuar, atëherë universitet dhe bibliotekat nuk qenkan fare të nevojshme të ekzistojnë. Pradaj, punëtori tha se qenka më mirë që universitetet të ndërrojnë emër dhe të quhen Qendra për lëshimin e diplomave ose shkurt QLD. Nga ana e tij studenti reagoi duke thënë se kjo kishte qënë gjithmonë endrra profesionale e profesor Dollarit, i cili ishte betuar se do të bënte çdo gjë që ajo të realizohej, domethënë që universitetet shqiptare të ktheheshin në QLD ose Qendra për lëshimin e diplomave.

Për sa u përket bibliotekave studenti vuri në dukje se ato ekzistojnë, por faktikisht ishin shumë më pak të frekuentuara sesa baret e universitetit. Madje, studenti shtoi se studentët që shkonin në bibliotekën e universitetit shiheshin si njerëz që nuk i përkisnin “kësaj bote”, sepse nuk kishin arritur të kuptonin se si funksiononte “bota”, ose meqë jemi duke folur për universitetin, nuk kishin arritur të kuptonin se si funksiononte “universi” sipas profesor Dollarit. Pas këtij bashkëbisedimi të shkurtër, mes punëtorit dhe studentit, që u zhvillua në pushimin e drekës, ata vazhduan të punonin deri në mbarimin e ditës së punës.

Studenti vazhdoi të punonte falas te pallati i profesor Dollarit deri në momentin kur i plotësoi të gjitha ditët që kishin “kontraktuar” për të marrë provimin dhe pasi i mbaroi, shkoi te drejtori i punimeve, i cili i dha një letër ku ishte shkruar në kod, pak a shumë si në grupet kriminale, “misioni u krye me sukses, në muajin pas tetorit”. Kodi sekret në letër do të thoshte se studenti i kishte mbaruar të gjitha ditët e punës falas në shërbim të profesor të Dollarit për të marrë notën nëntë, sepse natyrisht pas tetorit vjen nëntori, domethënë nënt+or, që do të thoshte

se studenti kishte bërë orët e punës falas të mjaftueshme për të marrë notën nëntë. Gjithsesi, përpara se t'ia jepte letrën studentit punëtor, drejtori i punimeve e futi letrën në zarf të cilin e mbylli mirë, ia dha studentit në dorë dhe i tha se duhej t'ia jepte të pahapur profesor Dollarit. Pasi e mori, studenti e futi zarfin në xhep, e përshëndeti drejtorin e punimeve duke e falenderuar me zor dhe u nis për në shtëpi.

Të nesërmen, studenti shkoi në universitet për t'i dhënë zarfin profesor Dollarit. Kur u takuan, profesor Dollari e hapi zarfin dhe, pasi lexoi kodin sekret që kishte shkruar drejtori i punimeve, e përgëzoi studentin duke i thënë se tashmë edhe ai mund të futej në kategorinë e studentëve të "zgjuar". Kur erdhi dita e provimit, studenti punëtor, siç mund ta kuptoni, mori notën nëntë. Studenti, e falenderoi profesorin, me një shikim të neveritur, saqë po i vinte për të vjellë. Ndërsa, nga ana e tij, profesor Dollari tha se nuk ishte e nevojshme ta falenderonte, sepse ai ishte munduar gjithmonë që t'u bënte mirë të tjerëve.

Dikush që kishte dëgjuar për metodologjinë didaktike domethënë për mënyrën e mësimdhënies, e tmerrshme por e suksesshme, të profesor Dollarit, i tha këtij të fundit se një sjellje e tillë ishte krejtësisht e papranueshme, sepse, përveç faktit se ishte diskriminuese, shkonte edhe kundër sakrificës intelektuale individuale. Gjithsesi, profesor Dollari u justifikua duke thënë se përse sjellja e tij ndaj studentëve duhej të konsiderohej si e papranueshme kur dihej se në shumë shtete taksat universitare ishin shumë të larta? Gjithashtu, profesor Dollari tha se ishte e vërtetë se ai provimet e tij i shiste me para pa pikë turpi, madje zgërdhihej në shenjë superioriteti, por gjithsesi në Vendin tonë dihej se edhe universitet private ishin tolerante në dhënien e notës, sepse u interesonte që studenti të vazhdonte të paguante taksat vit pas viti dhe të diplomohej. Thënë ndryshe, profesor Dollari tha se, në Vende si Vendi ynë, as universiteteve private, në përgjithësi, nuk u interesonte shumë mendja, por xhepi i studentit.

Pasi e dëgjoi me vëmendje, krituesi i tha profesor Dollarit se ishte e vërtetë se në disa shtete taksat universitare ishin të larta, por gjithsesi në shtetet serioze provimet nuk shiteshin, pavarësisht nëse taksat ishin të ulëta apo të larta. Ndërsa për sa u përket universiteteve private, kritikuesi tha se nuk e përjashtonte faktin se në Vendin tonë ato mund të shqetësoheshin më shumë për numrin e studentëve (shumën e taksave të vjelura) sesa për notat, në kuptimin se për sa u përket notave mund të ishin "bujare". Gjithsesi, kritikuesi shtoi se ky fakt nuk i justifikonte aspak abuzimet e profesor Dollarit dhe të tjerëve si ai, por thjesht vinte në dukje dobësinë e

institucioneve publike të cilat kishin për detyrë të bënin kontrollet e duhura në lidhje me këtë çështje.

Gjithsesi, profesor Dollari reagoi duke thënë se ai nuk e kishte problem fare për abuzimet e tij, sepse tha se, ashtu sikur studentët e tij i kishin dollarët në xhep, edhe ai, në një farë mënyre, e kishte shtetin në xhep. Në fund të fundit, kishte të drejtë, sepse ky vrasës serial i dijes e vazhdonte aktivitetin e tij abuzues, i qetë, pa u shqetësuar nga askush, si një çakall që ushqehet me gjymtyrët e kafshëve të ngordhura, duke kaluar nga gjymtyrët e një kafshe te tjetra.

Prandaj, përpara një gjendjeje të tillë abuzuese, nga thellësia e shpirtit dilte një britmë e madhe rënkuese dhe rebeluese e cila ngjitej lart deri në “kupën e qiellit” dhe nga “qielli” kthehej vrullshëm, shkatërruese, në pika me ngjyrë të kuqe, të cilat, jo, jo, nuk ishin pika shiu.